*Shpallje e Allahut*

***"Në botë erdhi një alarmues, por bota nuk e pranoi atë. Por Zoti do ta pranojë dhe do të shfaqë vërtetësinë e tij me sulme shumë të ashpra".***

# Testamenti


**Hazret Mirza Ghulam Ahmed**
*paqja qoftë mbi të*
Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi
Themelues i Xhematit Mysliman Ahmedia



Prishtinë, 2011

**Testamenti** *(الوصية El-Vasijat)*

Autori: **Hazret Mirza Ghulam Ahmed** paqja qoftë mbi të
Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi,
Themelues i Xhematit Mysliman Ahmedia

(Përkthim në gjuhën shqipe)

Botimi i parë në gjuhën urdu: 24 dhjetor 1905
Botimi i parë në shqip: Prishtinë, 2011



E përktheu nga origjinali: Samad Ghori
Redaktorë: Rexhep Hasani, Muhamet Peci
Kopertina: Leutrim Arfi

Botues:
Islam International Publications Ltd.
Islamabad, Sheephatch Lane,
Tilford, Surrey GU10 2AQ, UK

U shtyp në shtypshkronjën:
Gent.grafik, Tiranë

ISBN: 978-1-84880-253-7

# Pasqyra e lëndës



Hazret Mirza Ghulam Ahmed a.s. nga Kadiani عليه الصلاة والسلام,
Mesih i Premtuar dhe Imam Mehdi

# Rreth autorit

Hazret Mirza Ghulam Ahmedi [a.s.] lindi në vitin 1835, në Kadian të Indisë. Ai ishte shumë i përkushtuar në studimin e Kuranit të Shenjtë dhe tërë kohën e tij e kalonte në adhurimin e Zotit dhe në përkushtimin ndaj Tij. Gjatë jetës së tij, ai gjeti Islamin në shënjestër të shumë sulmeve armiqësore nga të gjitha anët, ndërsa myslimanët në përgjithësi në rënie të skajshme shpirtërore, me një besim të dyshimtë dhe krejtësisht sipërfaqësor. Ai ndërmori një fushatë të jashtëzakonshme për t'i treguar botës fytyrën e bukur e të vërtetë të fesë Islame. Ndër përpjekjet e tij të çmuara e madhore, mund të përmendim: mbi nëntëdhjetë libra (duke përfshirë veprën e tij fenomenale *"Berahin-e-Ahmedia"* që ndryshoi krejtësisht rendin e botës fetare), qindra ligjërata me njohuri të thella të mistikës e debate të shumta fetare, të cilat argumentojnë më së miri se feja Islame është një fe e gjallë, të cilën duke e ndjekur, njeriu mund të lidhë kontakt me Krijuesin e tij dhe mund të komunikojë me Të. Ai gjithashtu provoi se mësimet e Kuranit Famëlartë dhe Sheriati i fesë Islame janë të destinuara të ngrenë e të përsosin nivelin moral, intelektual dhe shpirtëror të njeriut. Ai deklaroi se Zoti i Madhërishëm e kishte caktuar atë si Mesih dhe Imam Mehdi, siç ishte përmendur në profecitë e Biblës, të Kuranit Famëlartë dhe të haditheve (thënieve) të Hazret Profetit Muhammed [s.a.v.s.]. Në vitin 1889, ai filloi të

pranonte aderime në Xhematin e tij, i cili, sot është themeluar në dyqind vende të botës. Shumica nga nëntëdhjetë e dy librat e tij janë shkruar në gjuhën urdu, disa janë në gjuhën arabe, po ashtu disa prej tyre edhe në gjuhën perse. Ai ndërroi jetë më 26 maj të vitit 1908.

# Parathënie

*Testamenti* është shkruar në dhjetor të vitit 1905. Në këtë libër, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka përmendur shpallje e paralajmërime, të cilat tregojnë se vdekja e tij ishte afër. Gjithashtu, Hazret Mesihu i Premtuar a.s., duke paratreguar për tronditjen që pëson një popull fill pas vdekjes së profetit të tij, i jep zemër e kurajë Xhematit dhe e njofton për praktikën e hershme të Zotit dhe thotë se pas vdekjes së tij, Zoti do të vendosë manifestimin e dytë të fuqisë së Tij, pra sistemin e Kalifatit në Xhemat. Duke ia dhënë këtë sihariq Xhematit, ai thotë: *"Por ajo fuqi e dytë nuk mund të ndodhë para se unë të largohem. Pasi unë të kem shkuar, atëherë Allahu do t'jua dërgojë juve fuqinë e dytë të madhështisë së Tij, që do të mbetet përgjithmonë me ju".*

Në këtë libër, përveç këshillave dhe mësimeve të pastra që janë dhënë, Hazret Mesihu i Premtuar a.s., me udhëzimin e Zotit të madhërishëm, nisi një sistem të qëndrueshëm financiar për përhapjen e fesë Islame dhe të mësimeve të Kuranit, sistem ky që do të shquhej me emrin *Testament (El-vasijat)* dhe që parashikohet të bëhet një *sistem i ri* në sistemet financiare të botës. Në bazë të këtij sistemi, ai që dëshiron të hyjë në të, të kontribuojë të paktën me një të dhjetën e pasurisë së tij për përhapjen e fesë Islame. Gjithashtu, testamentbërësi

duhet t'u përkushtohet mësimeve të fesë Islame duke qenë i sinqertë ndaj Zotit dhe i pastër nga të gjitha gjërat e palejueshme. Hazret Mesihu i Premtuar a.s., me udhëzimin e Zotit, propozoi një varrezë të veçantë për testamentbërësit e tillë dhe tha:

*"Lutem që Zoti ta bekojë këtë tokë dhe ta bëjë atë Bahishti Makberah*[1]*. Aty u prefshin njerëz zemërpastër të këtij Xhemati, të cilët me të vërtetë fesë i dhanë përparësi përpara botës dhe duke hequr dorë nga kënaqësia e kësaj bote, u bënë të Zotit, sollën një ndryshim të pastër në qeniet e tyre dhe treguan shembullin e besnikërisë dhe të së vërtetës, ashtu si i Dërguari i Allahut s.a.v.s. dhe es-habët e tij! Amin, o Zot i botëve".*

Ka edhe një shtojcë me librin, në të cilën janë përmendur gjerësisht parimet për t'u varrosur në këtë varrezë, rregulla këto që janë vënë nga Hazret Mesihu i Premtuar a.s. Në fund të librit është dhënë gjithashtu edhe protokolli i mbledhjes së parë të Sadr Enxhumanit të Xhematit Ahmedia të Kadianit, që ishte zhvilluar më 29 janar të vitit 1906, në të cilin gjithashtu janë përmendur parimet e testamentit.

Çdo ahmedian që dëshiron të hyjë në sistemin e testamentit, më së pari duhet ta lexojë këtë libër. Zoti na mundësoftë t'i plotësojmë të gjitha kërkesat e testamentit, të qëndrojmë të lidhur ngushtë me Kalifatin dhe duke qenë nën urdhrin e Hazret Mesihut të Premtuar a.s., ta përhapim emrin e Profetit Muhammed s.a.v.s. në mbarë botën. Amin

---

[1] Varrezë e xhenetlinjve [Përkthyesi]

Libri *Testamenti* tashmë është përkthyer në gjuhë të ndryshme të botës. Në shqip, atë e përktheu z. Samad Ghori, ndërsa shërbimet e redaktimit i kryen z. Rexhep Hasani dhe z. Muhamet Peci. Allahu i shpërbleftë me të mira.

Munir-ud-Din Shams
*Additional Vakilut-Tasnif*
(Drejtor i botimeve)
3 gusht 2011

# Testamenti

بِسْمِ اللّٰهِ الرَّحْمٰنِ الرَّحِيْمِ

نَحْمَدُهٗ وَنُصَلِّيْ عَلٰى رَسُوْلِهِ الْكَرِيْمِ

اَلْحَمْدُ لِلّٰهِ رَبِّ الْعٰلَمِيْنَ وَالصَّلٰوةُ وَالسَّلَامُ عَلٰى رَسُوْلِهٖ مُحَمَّدٍ وَّاٰلِهٖ وَ

اَصْحَابِهٖ اَجْمَعِيْنَ [1]

Për shkak se Zoti i Madhërishëm më ka njoftuar përmes shpalljes së Tij të përsëritur, se koha e vdekjes sime është afër, dhe se shpallja rreth kësaj çështjeje nga Ai u përsërit aq shumë, saqë më ka dridhur tërë qenien time, duke ma bërë zemrën të ftohtë ndaj kësaj bote, e konsiderova të përshtatshme që të shkruaj disa këshilla për miqtë e mi dhe për gjithë ata që duan të përfitojnë nga fjalët e mia. Në fillim, do t'ju njoftoj për atë shpallje hyjnore, e cila më paralajmëroi për vdekjen time dhe më nxiti për këtë detyrë. Së pari do ta shënoj atë që është në gjuhën arabe, pastaj do ta shkruaj edhe atë që është në gjuhën urdu.

---

[1] *Në emër të Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit. Të gjitha lavdërimet i takojnë Allahut, Zotit të botëve, paqja dhe bekimet e Tij qofshin mbi të Dërguarin e Tij, Muhamedin*[savs]*, mbi familjen e tij dhe të gjithë es-habët e tij. [Përkthyesi]*

قَرُبَ اَجَلُكَ الْمُقَدَّرُ. وَلَا نُبْقِىْ لَكَ مِنَ الْمُخْزِيَاتِ ذِكْرًا. قَلَّ مِيْعَادُ رَبِّكَ. وَلَا نُبْقِىْ لَكَ مِنَ الْمُخْزِيَاتِ شَيْئًا. وَاِمَّا نُرِيَنَّكَ بَعْضَ الَّذِىْ نَعِدُهُمْ اَوْ نَتَوَفَّيَنَّكَ. تَمُوْتُ وَ اَنَا رَاضٍ مِّنْكَ. جآءَ وَقْتُكَ وَنُبْقِىْ لَكَ الْاٰيَاتِ بَاهِرَاتٍ. جآءَ وَقْتُكَ وَنُبْقِىْ لَكَ الْاٰيَاتِ بَيِّنَاتٍ. قَرُبَ مَا تُوْعَدُوْنَ. وَاَمَّا بِنِعْمَةِ رَبِّكَ فَحَدِّثْ. اِنَّهٗ مَنْ يَّتَّقِ اللّٰهَ وَيَصْبِرْ فَاِنَّ اللّٰهَ لَا يُضِيْعُ اَجْرَ الْمُحْسِنِيْنَ.

*Largimi yt nga kjo botë është afruar dhe Ne nuk do të lëmë asnjë gjë që mund të shkaktojë turp dhe çnderim për ty. Shumë pak kohë ka mbetur nga afati yt i caktuar prej Zotit. Ne do t'i hedhim poshtë të gjitha akuzat dhe nuk do të lëmë asnjë shkak që mund të përdoret për të përbuzur ty. Ne kemi fuqi të tregojmë ty diçka nga paralajmërimet tona rreth kundërshtarëve ose të ta marrim shpirtin. Ti do të vdesësh në atë gjendje, që Unë do të jem i kënaqur me ty. Dhe Ne për vërtetësinë tënde do të lëmë shenja të qarta përgjithmonë. Premtimi që ishte bërë është afër. Tregoju njerëzve bekimet që Allahu t'i dha ty. Ai që përvetëson takuanë*[2] *dhe duron, Allahu nuk do t'ua humbë shpërblimin njerëzve të tillë të devotshëm.*

Duhet të kihet parasysh që deklarimi i Zotit, se Ai nuk do të lërë asnjë akuzë që mund të shkaktojë turp ose poshtërim për mua, ka dy kuptime:

---

[2] *Takua*, në arabisht, do të thotë frikë prej Zotit. Ajo gjithashtu nënkupton që një besimtar i vërtetë, duke qenë i devotshëm, gjithmonë i shmanget mospëlqimit të Zotit dhe mundohet ta kënaqë Atë. [Përkthyesi]

**Së pari**, Zoti do t’i largojë e do t’i asgjësojë të gjitha kundërshtimet e publikuara nga kundërshtarët e mi që kishin të vetmen arsye që të më poshtërojnë.

**Së dyti,** Zoti do t’i asgjësojë nga kjo botë të gjithë ata që nuk i ndërprenë veprimet e tyre të këqija kundër meje dhe nuk heqin dorë nga shpifjet e tyre rreth meje. Rrjedhimisht, me largimin e tyre do të largohen edhe akuzat e tyre të rreme.

Pastaj, Allahu i Lartësuar m’u drejtua në gjuhën urdu dhe më dha lajmin e vdekjes sime me këto fjalë:

بہت تھوڑے دن رہ گئے ہیں۔ اُس دن سب پر اُداسی چھاجائیگی۔ یہ ہو گا۔ یہ ہو گا۔ یہ ہو گا۔ بعد اِس کے تمہارا واقعہ ہو گا۔ تمام حوادث اور عجائباتِ قدرت دکھلانے کے بعد تمہارا حادثہ آئے گا۔

***“Shumë pak ditë kanë mbetur. Atë ditë të gjithë do të pikëllohen. Kjo do të ndodhë. Kjo do të ndodhë. Kjo do të ndodhë. Pas kësaj do të vijë edhe ngjarja jote. Pasi të jenë shfaqur të gjitha fatkeqësitë dhe të gjitha mrekullitë e natyrës do të ndodhë ngjarja jote.”***

Njohuria që më është dhënë rreth kësaj, është ajo që vdekja do ta mbërthejë tokën nga të gjitha anët. Gjithkund, do të bien tërmete që do të jenë shkatërrimtare, sikur të jetë vetë kiameti. Toka do të tundet aq shumë saqë jeta do të vështirësohet për shumë njerëz. Atëherë, atyre që do të pendohen dhe iu shmangen mëkateve, Allahu do t’u tregojë mëshirë. Pra, është e sigurt se të gjitha këto gjëra do të ndodhin, mu ashtu siç kishin paralajmëruar të gjithë profetët për këtë kohë. Por, ata që pastrojnë zemrat e tyre dhe i

ndjekin rrugët që i pëlqen Allahu, nuk do të kenë as frikë e as hidhërim. Zoti, duke m'u drejtuar mua, tha:

"تو میری طرف سے نذیر ہے میں نے تجھے بھیجا تا مجرم نیکوکاروں سے الگ کئے جائیں" اور فرمایا "دنیا میں ایک نذیر آیا پر دنیا نے اس کو قبول نہ کیا۔ لیکن خدا اُسے قبول کرے گا اور بڑے زور آور حملوں سے اس کی سچائی ظاہر کر دیگا۔ میں تجھے اسقدر برکت دوں گا کہ بادشاہ تیرے کپڑوں سے برکت ڈھونڈیں گے۔

*"Ti je alarmues prej meje. Unë të kam dërguar, që mëkatarët të ndahen nga ata që veprojnë mirë."* Dhe më tha: ***"Në botë erdhi një alarmues, por bota nuk e pranoi atë. Por Zoti do ta pranojë dhe do të shfaqë vërtetësinë e tij me sulme shumë të ashpra.***[3] ***Unë do të të bekoj ty, aq shumë saqë edhe mbretërit do të kërkojnë bekime nga rrobat e tua."***

Për një tërmet të ardhshëm, i cili do të jetë i llahtarshëm, jam njoftuar me këto fjalë:

"پھر بہار آئی خدا کی بات پھر پوری ہوئی"۔

***"Prapë erdhi pranvera dhe edhe një herë u plotësua fjala e Zotit".***

Ndaj, një tërmet i fuqishëm patjetër do të bjerë. Por njerëzit e mirë nuk do të preken nga ai. Andaj bëhuni të mirë dhe shpëtoni. Frikësohuni prej Zotit sot, që të jeni në paqe

[3] Po të hapte sy bota, do të shihte se unë kam ardhur në fillim të shekullit dhe deri më sot, ka kaluar një e katërta e shekullit. Veç kësaj, për vërtetësinë e deklaratës sime, sipas *haditheve*, mu në muajin e ramazanit u bë eklipsi hënor si dhe eklipsi diellor, ra edhe murtaja në këtë vend, ranë edhe tërmete dhe do të bien akoma më shumë. Pikëllim për ata që e deshën botën dhe nuk më pranuan mua! (Autori)

atë ditë. Qielli do të tregojë diçka patjetër e po ashtu edhe toka. Por ata që kanë frikë ndaj Zotit, do të shpëtojnë.

Zoti më thotë se shumë fatkeqësi do të ndodhin dhe shumë gjëma do të zbresin në tokë, disa do të ndodhin para vdekjes sime dhe disa më pas. Ndërkohë, Ai do ta bëjë këtë Xhemat të përparojë me gjithë fuqi, pak me dorën time dhe pak pas meje.

Është praktikë e Zotit, që kur ka krijuar njeriun në këtë tokë, që Ai i ndihmon profetët dhe të dërguarit e Tij duke u dhënë atyre fitore mbi të tjerët. Ai thotë:

كَتَبَ اللّٰهُ لَاَغْلِبَنَّ اَنَا وَ رُسُلِيْ[4]

*[“Allahu ka vendosur që Ai dhe profetët e tij do të ngadhënjejnë”]*

Këtu, *ngadhënjim* do të thotë plotësim i dëshirës[5] së profetëve dhe të dërguarve, pra që të përmbushet fjala e Zotit dhe askush të mos ketë mundësi të luftojë me Të. Nga ana tjetër, Zoti i Madhërishëm me shenja të forta nxjerr në dritë vërtetësinë e të dërguarve të Tij dhe të vërtetën që ata dëshirojnë ta përhapin në botë, u jep mundësi që ta mbjellin farën e saj me duart e tyre. Megjithatë, Ai nuk e lë atë farë të japë frytet e plota nga duart e tyre, por duke u dhënë vdekje në një moment të tillë që krijon përshtypje, sikur misioni i tyre dështoi, u jep mundësi kundërshtarëve t’i përqeshin e të tallen me ta. Dhe pasi të jenë ngopur së talluri, atëherë Allahu shfaq dorën e dytë të fuqisë së Tij dhe krijon ato

---

[4](Përkthim) *“Allahu ka vendosur që Ai dhe profetët e tij do të ngadhënjejnë”.* (Autori). (El-Muxhadilah 58:22) [Përkthyesi]

[5] Në origjinal fjala është *huxhah*, e cila fjalë për fjalë do të thotë argument. Këtu kuptimi i saj është *dëshirë.* [Përkthyesi]

mjete, përmes së cilave, misioni i tyre, që deri diku kishte mbetur i paplotësuar, të përsoset e të plotësohet deri në fund.

Me një fjalë, Zoti shfaq dy lloj fuqish: **së pari**, Ai e shfaq dorën e fuqisë së Tij përmes të Dërguarve të Tij dhe **së dyti**, pas vdekjes së të dërguarit, kur besimtarët përballen me vështirësi të mëdha, dhe armiku ndihet i fuqishëm, duke menduar se tani gjithçka ka përfunduar dhe është i bindur se tani ky Xhemat (bashkësi) do të zhduket nga faqja e dheut, madje edhe vetë anëtarët e Xhematit fillojnë të frikësohen e të lëkunden, duke u ndier të dobët e të papërkrahur, madje disa të pafat prej tyre bëhen gati për t'u bërë renegatë[6], atëherë Allahu për të dytën herë e shfaq fuqinë e Tij madhështore dhe e merr Xhematin nën kujdesin e Tij, që ishte gati të rrëzohej. Ndaj, ai që duron deri në fund, e sheh këtë mrekulli të Zotit.

Kështu kishte ndodhur në kohën e Hazret Ebu Beker Sidikut r.z., kur vdekja e të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. u konsiderua e parakohshme, shumë beduinë injorantë e braktisën fenë, madje edhe es-habët r.z. e Profetit, të goditur nga pikëllimi i vdekjes së tij, u bënë si të çoroditur. Atëherë, Allahu e ngriti Ebu Bekër Sidikun r.z. dhe e shfaqi për të dytën herë fuqinë e Tij. Kështu, duke e përmbushur premtimin e Tij të dhënë në Kuranin Famëlartë, Zoti e shpëtoi Islamin, që dukej se po rrëzohej. Ai thotë:

---

[6] Këtu, renegat do të thotë ai që heq dorë nga bindjet e mëparshme fetare. [Përkthyesi]

وَ لَيُمَكِّنَنَّ لَهُمْ دِيْنَهُمُ الَّذِى ارْتَضٰى لَهُمْ

وَ لَيُبَدِّلَنَّهُمْ مِّنْۢ بَعْدِ خَوْفِهِمْ اَمْنًا [7]

*Pas frikës, prapë Ne do t'i vendosim fort ata.*[8]

Kështu ndodhi edhe në kohën e Hazret Musait a.s., kur ai kishte ndërruar jetë gjatë rrugës, në mes të Egjiptit dhe Kananit, para se t'i çonte *Bijtë e Izraelit* deri në vendin e caktuar. Ata filluan ta vajtonin. Për dyzet ditë rresht, siç është përmendur në Tevrat, Bijtë e Izraelit vajtuan për vdekjen e papritur të Hazret Musait a.s..[9] E njëjta gjë ndodhi gjatë kohës së Hazret Isait a.s.. Të gjithë dishepujt u çorientuan, madje njëri prej tyre u bë renegat.

Të dashur miq! Përderisa praktika e Zotit kështu ka qenë që nga fillimi, që Ai të shfaqë dy fuqi të madhështisë së Tij, në mënyrë që t'u shkatërrojë dy gëzime të rreme kundërshtarëve, atëherë nuk është e mundur që edhe kësaj radhe Zoti ta ndryshojë këtë praktikë të vjetër. Kështu që, mos u pikëlloni e as mos t'ju lëshojnë zemrat tuaja nga ajo që po ju them, sepse është e domosdoshme për ju ta shihni edhe fuqinë e dytë të madhështisë së Tij. Ardhja e saj është më e mirë për ju, sepse ajo do të jetë e përhershme dhe nuk do të përfundojë deri në Ditën e Gjykimit. Por ajo fuqi e dytë nuk mund të ndodhë para se unë të largohem. Pasi unë të kem

---

[7] En-Nur 24:56

[8] Përkthimi i plotë i këtij ajeti është: "dhe që Ai do t'ua forcojë fenë e tyre, me të cilën Ai është i kënaqur dhe që Ai patjetër do t'u kthejë siguri pas frikës së tyre". (En-Nur 24:56) [Përkthyesi]

[9] Ligji i përtërirë, kapitulli 34, vargu 8. – **Shënim**: Sipas disa botimeve 30 ditë. [Përkthyesi]

shkuar, atëherë Allahu do t'jua dërgojë juve fuqinë e dytë të madhështisë së Tij, që do të mbetet përgjithmonë me ju. Kështu është premtuar nga Allahu edhe në "**Berahine Ahmedia**"[10] dhe ky premtim nuk është për mua, por është për ju, siç thotë Allahu: *Unë do ta bëj këtë Xhemat, që janë pasuesit e tu, mbizotërues mbi të gjithë të tjerët deri në Ditën e Gjykimit.* Pra, është e pashmangshme dita kur ju do ta shihni largimin tim, në mënyrë që, pas asaj, t'ju vijë dita e premtimit të përhershëm. Zoti ynë është Ai që mban premtimet e Tij dhe është shumë Besnik dhe shumë i Vërtetë. Ai do t'ju tregojë të gjitha ato që ju ka premtuar. Edhe pse këto janë ditët e fundit të botës dhe shumë fatkeqësi pritet të ndodhin, megjithatë, është e domosdoshme që kjo botë të vazhdojë të ekzistojë, deri sa të përmbushen të gjitha ato gjëra, të cilat Allahu jua ka premtuar.

Unë erdha nga Allahu si një manifestim i Fuqisë së Tij dhe jam mishërim i Fuqisë së Allahut. Pas meje do të vijnë persona të tjerë, që do të jenë manifestim i dytë i Fuqisë së Tij. Andaj, ju të gjithë së bashku, angazhohuni në lutje dhe priteni manifestimin e dytë të fuqisë së Tij. Në çdo vend, çdo xhemat i besimtarëve të vërtetë të mblidhet dhe të lutet, që fuqia e dytë e Tij të zbresë nga qielli dhe që t'ju tregojë se Zoti juaj është kaq i Plotfuqishëm. Kujtoni se vdekja juaj është afër, sepse ju nuk dini se kur do t'ju vijë koha e saj.

---

[10] *"Berahin-e-Ahmedia"* është libri i parë Hazret Mesihut të Premtuar [a.s.]. Katër vëllimet e para të tij u botuan gjatë viteve 1880-1882. [Përkthyesi]

Pas meje, njerëzit e mirë të Xhematit, të cilët kanë *nefs*[11] të pastër, le të pranojnë *bejtin*[12] prej njerëzve në emrin tim.[13] Zoti i Madhërishëm dëshiron t'i tërheqë drejt *Teuhidit*, të gjithë ata që kanë *nefs* të pastër, qoftë ata të Evropës, qoftë të Azisë dhe t'i mbledhë robërit e Tij nën fenë e vetme. Ky është qëllimi i Zotit, për të cilin më ka dërguar mua. Prandaj, ndiqeni këtë qëllim, por me butësi, moral dhe duke u angazhuar në lutje. Punoni bashkë pas meje, derisa të ngrihet një njeri me shpirtin e shenjtë prej Zotit.

Edhe ju duhet të përfitoni prej shpirtit të shenjtë duke pastruar *nefsin* tuaj dhe duke u bërë të dhembshur, sepse pa shpirtin e shenjtë nuk mund ta arrini dot *takuanë*[14] e vërtetë. Hiqni dorë tërësisht nga dëshirat e *nefsit* dhe për ta fituar pëlqimin e Zotit, ndiqeni atë rrugë, që asnjë rrugë tjetër të mos jetë aq e ngushtë dhe e drejtë sesa ajo. Mos dashuroni kënaqësitë e botës, sepse ato ju largojnë nga Zoti. Për hir të

---

[11] Natyrshmëri [Përkthyesi]

[12] Besëlidhje [Përkthyesi]

[13] Njerëzit e tillë do të zgjidhen nga konsensusi i besimtarëve. Nëse dyzet besimtarë do të bien në ujdi për kompetencën e një njeriu për të pranuar *bejtin* në emrin tim, ai do ta ketë të drejtën e pranimit të *bejtit*. Personi i tillë veten duhet ta bëjë si model për të tjerët. Zoti më ka njoftuar mua: *Unë do të ngre një njeri nga Xhemati yt, që do të jetë nga fisi yt, të cilin do ta zgjedh duke i dhënë afrimin dhe shpalljen time. Përmes tij, do të lulëzojë e vërteta dhe shumë njerëz do ta pranojnë atë.* Ndaj, prisni që të vijnë ato ditë. Duhet të keni parasysh se çdo njeri vlerësohet vetëm kur vjen koha e tij. Kështu që, para kohe juve ju duket ai si një njeri i thjeshtë, madje për shkak të disa mendimeve mashtruese, ju mund të keni edhe vërejtje ndaj tij. Por, edhe ai që më vonë do të bëhet i përsosur, nis nga një spermë ose droçkë gjaku. (Autori)

[14] Shihni shënimin 2, në faqen 2. [Përkthyesi]

Zotit, përvetësoni një jetë të vështirë. Dhimbja, përmes së cilës kënaqet Zoti, është shumë më e mirë sesa kënaqësia që shkakton mospëlqimin e Tij. Po ashtu, humbja me të cilën kënaqet Zoti, është shumë më e vlefshme sesa fitorja që sjell zemërimin e Tij. Braktiseni dashurinë që ju shpien drejt zemërimit të Zotit. Nëse ju do t'i afroheni Atij me zemër të pastër, atëherë në çdo rrugë Ai do t'ju ndihmojë dhe asnjë armik nuk mund t'ju dëmtojë. Ju kurrsesi nuk mund ta fitoni pëlqimin e Zotit, derisa nuk i braktisni qejfet tuaja, dëshirat tuaja, nderin tuaj, pasurinë tuaj dhe jetën tuaj, e t'i përvetësoni vështirësitë që ju nxjerrin vdekjen përpara. Por, nëse i keni përvetësuar këto vështirësi, atëherë do të gjendeni në prehrin e Zotit, si një fëmijë i dashur. Dhe ju do të bëheni trashëgimtarë të atyre njerëzve të mirë, të cilët kanë kaluar para jush. Do t'ju hapen dyert e të gjitha bekimeve. Por, pak janë ata që do të bëhen të tillë. Zoti më tha mua se *takua* është një pemë që duhet mbjellë në zemër. Uji që mban gjallë *takuanë* e vadit gjithë kopshtin. *Takua* është rrënja, e cila nëse mungon, mungon çdo gjë e nëse ajo mbetet, mbetet çdo gjë. Çfarë dobie mund të ketë ai njeri, i cili deklaron kot me gojë që po kërkon Zotin dhe nuk e bën hapin e vërtetë!? Dëgjoni, se unë po e them të vërtetën! Ai njeri, që përzien gjërat e kësaj bote me besimin e tij, do të shkatërrohet. Po ashtu, xhehenemi është shumë afër atij *nefsi*, gjithë dëshirat e të cilit nuk janë për Zotin, por disa për Zotin e disa për botën. Prandaj, nëse në qëllimet tuaja, ju keni qoftë edhe një përbërje të vogël të kësaj bote, atëherë të gjitha adhurimet tuaja janë të kota, sepse në këtë rast, ju nuk e ndiqni Zotin, por shejtanin. Kurrë mos shpresoni se Zoti do t'ju ndihmojë

në këtë gjendje. Sepse në këtë gjendje, ju do të jeni si krimbat e tokës dhe shumë shpejt mund të shkatërroheni, ashtu siç shkatërrohen ata. Zoti nuk do të jetë në ju, përkundrazi, Ai do të gëzohet duke ju shkatërruar ju. Por, nëse ju do të hiqni dorë nga *nefsi* juaj, sikur ta keni vrarë atë, atëherë ju do të manifestoheni në Zotin dhe Zoti do të jetë me ju. Ajo shtëpi ku do të banoni ju, do të jetë e bekuar. Mbi muret e asaj shtëpie ku banoni ju, do të zbresin bekimet e Zotit. Ai qytet ku banon një njeri i tillë, do të jetë i bekuar. Nëse jeta dhe vdekja juaj, butësia dhe zemërimi juaj dhe çdo lëvizje juaj, do të bëhet vetëm për hir të Zotit dhe ju në çdo shqetësim a vështirësi, nuk do ta sprovoni Zotin dhe nuk do ta shkëpusni lidhjen tuaj me Të, por do të ecni përpara, atëherë, sinqerisht unë ju them të vërtetën, ju do të bëheni një popull i veçantë i Zotit. Edhe ju jeni njerëz si unë. Zoti im është po ai që është edhe Zoti juaj. Prandaj, mos prishni aftësitë tuaja të pastra. Nëse ju do të anoni tërësisht nga Zoti, atëherë më besoni se unë po ju them sipas dëshirës së Zotit, që ju do të bëheni një popull i zgjedhur i Zotit. Le të vë rrënjë Madhështia e Zotit në zemrat tuaja. Deklaroni *Teuhidin* e Tij, jo vetëm me gojë, por edhe me vepra, në mënyrë që dhe Zoti t'ju tregojë mirësi e favore në veprimet e Tij Hyjnore. Ruhuni nga mëria dhe silluni me njerëzit me dhembshuri të vërtetë. Përvetësoni çdo rrugë të mirë, sepse ju nuk dini se përmes cilës rrugë do të pranoheni.

Keni lajm të gëzuar, që mejdani për ta gjetur afrimin e Tij është i lirë, sepse çdo popull është i dhënë pas botës dhe njerëzit nuk po i kushtojnë vëmendje asaj që i pëlqen Zotit. Ata që dëshirojnë të futen me vrull në këtë derë, kanë një

mundësi që të tregojnë shkathtësitë e tyre dhe të fitojnë bekim të veçantë prej Zotit.

Mos mendoni se Zoti do t'ju lërë të prisheni. Ju jeni një farë që është mbjellë nga dora e Zotit në tokë. Zoti thotë se kjo farë do të shtohet, do të lulëzojë dhe nga çdo anë do të dalin degët e saj dhe do të bëhet një pemë e madhe. I bekuar është ai që beson fjalën e Zotit dhe nuk frikësohet nga sprovat që has në mes. Sepse edhe sprovat janë të domosdoshme, në mënyrë që Zoti t'ju sprovojë se kush është i vërtetë në deklaratën e tij e kush është gënjeshtar. Ai që do të lëkundet nga ndonjë sprovë, Zotin nuk mund ta dëmtojë aspak dhe fatkeqësia e tij do ta çojë atë deri në xhehenem. Për të, më mirë do të ishte të mos lindte. Por, të gjithë ata që do të durojnë deri në fund, edhe pse do të përballen me vështirësi tronditëse, ngjarje të stuhishme dhe popuj do t'i përqeshin e shpotitin, madje edhe bota do të sillet shumë e inatosur me ta, përfundimisht do të fitojnë dhe atyre do t'ju hapen dyert e bekimeve.

Zoti m'u drejtua mua dhe më tha që unë ta njoftoj Xhematin tim se ata që besuan në atë mënyrë, saqë në besimin e tyre nuk ka asnjë përzierje të kësaj bote dhe që nuk janë ndotur nga hipokrizia dhe frika, madje besimit të tyre të mos i mungojë asnjë nivel bindjeje, të tillët janë të pëlqyerit e Zotit dhe Ai thotë se vetëm të tillët janë ata, hapi i të cilëve është hapi i vërtetë.

O ju që keni veshë, dëgjoni se çfarë do Allahu nga ju! Vetëm që ju të bëheni të Atij dhe të mos shoqëroni askënd me Të, as në qiell e as në tokë. Zoti ynë është Ai, që jeton edhe tani siç ka jetuar më parë; Ai flet edhe tani, siç ka folur

më parë; Ai dëgjon edhe tani, siç ka dëgjuar më parë. Është mendim i gabuar kur thuhet se tani Ai dëgjon, por nuk flet. Në të vërtetë, Ai edhe dëgjon edhe flet. Të gjitha atributet e Tij janë të përhershme dhe të pavdekshme. Asnjë nga atributet e tij nuk është i shfuqizuar, e as nuk do të shfuqizohet kurrë. Ai është i Pashoq që s'ka as bir e as grua; i Pashembullt që s'ka të dytë si Ai; i Vetmi që asnjë nga atributet e Tij, nuk mund të posedohet nga asnjëri karshi Tij; i Vetmi që asnjëri nuk është i barabartë me Të e as nuk është i ngjashëm me veti si Ai; i Vetmi që asnjë fuqi nuk i pakësohet; Ai është afër, edhe pse është larg; Ai është larg, edhe pse është afër. Ai mund t'u shfaqë veten në një personifikim atyre që kanë aftësi të shohin *keshf*, [15] por Ai s'ka as trup e as formë. Ai qëndron mbi të gjithë, por nuk mund të thuhet se ndokush tjetër qëndron nën Të. Ai gjendet në *Arsh*, por nuk mund të thuhet se nuk gjendet në Tokë. Ai është Përmbledhje e të gjitha vetive të përsosura; Shfaqje e të gjitha lavdërimeve të vërteta; Burim i të gjitha mirësive; Mbledhës i të gjitha fuqive; Dhurues i të gjitha bekimeve, tek i Cili kthehet çdo gjë; Ai është Mbret i çdo mbretërie; Përmbajtje e çdo përsosmërie; i Pastër nga çdo e metë dhe dobësi; i Veçantë me të drejtë që banorët e Tokës e të qiellit ta adhurojnë vetëm Atë dhe të mos shoqërojnë askënd me Të; asgjë nuk është e pamundur për Të; të gjithë shpirtrat dhe fuqitë e tyre, po ashtu të gjitha grimcat dhe fuqitë e tyre janë krijesa të Tij; asgjë nuk mund të dalë pa Të; Ai vetë e manifeston Veten përmes fuqive, krijimeve dhe

---

[15] *Keshf* është një vizion spiritual që njeriu mund të shohë edhe në zgjim. [Përkthyesi]

shenjave të Tij; Atë mund ta gjejmë vetëm nëpërmjet Atij; Ai gjithmonë u shfaqet atyre që ndjekin rrugën e drejtë dhe u tregon fuqinë e krijimtarisë së Tij. Vetëm kështu Ai njihet dhe vetëm në këtë mënyrë njihet rruga që i pëlqen Atij.

Ai sheh pa sy fizikë. Ai dëgjon pa veshë fizikë. Ai flet pa gjuhë fizike. Puna e Tij është të sjellë diçka në jetë nga asgjëja. Ashtu siç shihni për shembull në ëndërr, Ai krijon një botë të tërë pa asnjë materie dhe i vë në dukje të gjitha gjërat e zhdukura. Kështu janë të gjitha krijimet e Tij. I pamend është ai që mohon fuqinë e krijimtarisë së Tij. I verbër është ai që nuk i njeh fuqitë e Tij të mëdha e të thella. Ai bën dhe mund të bëjë çdo gjë, përveç asaj që nuk i përshtatet madhështisë së Tij ose që bie ndesh me premtimet e Tij. Pra, Ai është i Vetmi në qenien, atributet, veprimet dhe krijimtaritë e Tij. Të gjitha dyert për të arritur tek Ai janë të mbyllura, përveç njërës që ka hapur Kurani Famëlartë. **Të gjithë profetët dhe të gjithë librat e kaluar, tani s'ka nevojë që të ndiqen veçmas, sepse profetizmi i Muhammedit [s.a.v.s.] i përmbledh të gjithë ata dhe ka epërsi mbi ta. Pa atë, të gjitha rrugët janë të mbyllura. Të gjitha vërtetësitë që na çojnë drejt Zotit, i përfshin profetizmi i tij. Tani, nuk mund të vijë ndonjë e vërtetë tjetër pas tij, e as para tij nuk ekzistonte ndonjë e vërtetë që nuk e ka përmendur ai. Prandaj, profetizmi i Muhammedit [s.a.v.s.] është fundi i të gjithë profetizmave të tjerë,** dhe kështu duhej të ishte. Sepse, çdo fillim ka mbarim. Por, profetizmi i Muhammedit [s.a.v.s.] nuk është i paaftë sa të mos sjellë bekimet e tij. Madje, ndër të gjithë profetët, ai është më bekuesi. Ndjekja e këtij profeti shumë lehtë të çon

deri te Zoti dhe bekimin e dashurisë së Zotit dhe atë të komunikimit me Të e fiton më shumë sesa fitonin njerëzit më parë. Por, ndjekësi i tij i përsosur nuk mund të quhet vetëm profet. Sepse kështu cenohet profetizmi i përsosur e i kompletuar i Muhammedit s.a.v.s.. Porse, ai ndjekës mund të quhet shërbëtor *(umetī-u)* dhe profet bashkë, sepse kështu nuk cenohet profetizmi i përsosur dhe i kompletuar i Muhammedit s.a.v.s., përkundrazi, ky bekim e shkëlqen profetizmin e tij edhe më shumë.[16] Kështu që, kur përsoset ai komunikim, për sa i përket sasisë dhe cilësisë së tij, të mos mbetet asnjë mangësi a dobësi në të, madje komunikimi të jetë plotë me çështje të sferës së të padukshmes, atëherë me fjalë të tjera ky komunikim quhet profetizëm *(nebuet)*, për të cilën, të gjithë profetët e ndajnë të njëjtin mendim. Pra, ishte e pamundur për një popull, për të cilin është përmendur *"Ju jeni populli më i mirë, i krijuar për njerëzimin"*, dhe të cilit i është mësuar lutja *"Udhëhiqna në rrugën e drejtë, në rrugën e atyre të cilët i bekove Ti"*, që njerëzit e tij të privohen aq shumë nga ky nivel i lartë, saqë as edhe një njeri prej tyre të mos e arrijë atë. Në këtë rast, e meta nuk do të ishte vetëm se *umēti* i Muhammedit s.a.v.s. do të mbetej i papërsosur, me mangësi dhe të gjithë myslimanët do të ngeleshin të verbër, por gjithashtu do të njollosej fuqia bekuese e Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s. dhe ajo do të mbetej e papërsosur. Veç

[16] Duhet kuptuar mirë se dera e profetizmit me *sheriat,* pas Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s. është e mbyllur tërësisht dhe pas Kuranit të Shenjtë asnjë libër tjetër nuk mund të vijë me ligje të reja, i cili të mund të shfuqizojë urdhrin e Kuranit ose t'i japë fund ndjekjes së tij. Madje, ndjekja e Kuranit do të vazhdojë deri në Ditën e Kiametit. (Autori)

kësaj, edhe lutja që u është mësuar myslimanëve për ta recituar në faljet e pesë vakteve, do të konsiderohej e kotë. Ndërsa nga ana tjetër, nëse ndonjë njeri do ta arrinte përsosmërinë e komunikimit, pa ndjekjen e dritës së shenjtë të Profetit Muhammed s.a.v.s., atëherë vula e profetizmit *(hetmi nebuet)* nuk do të kishte asnjë kuptim. Prandaj, për t'i shmangur këto dy mangësi, Zoti i Madhërishëm bekoi disa njerëz me komunikimin e Tij të përsosur, të pastër e të shenjtë, të cilët u përhumbën pas të Dërguarit të Zotit dhe u zhytën në dashurinë e tij, aq shumë saqë nuk mbeti asnjë perde ndërmjet tyre. Kështu, së pari, kuptimi i të qenit shërbëtor (*umetī-u*) dhe ndjekja e tyre ndaj Profetit u përsos në ta, aq saqë qeniet e tyre nuk ishin tashmë të tyre, por në përhumbjen pas të dashurit të tyre, u pasqyrua qenia e lartë e Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s. dhe së dyti, ata u bekuan me komunikimin e përsosur e të përkryer, ashtu siç bekohen profetët.

Pra, në këtë mënyrë, disa njerëz, pavarësisht se janë shërbëtorë *(umetī-u),* por janë quajtur profetë. Sepse në këtë rast, profetizmi i tyre nuk është jashtë profetizmit të Muhammedit. Madje, nëse mendoni thellë, është vetë profetizmi i Muhammedit, i cili është manifestuar me një mënyrë të re. Pikërisht ky është kuptimi i thënies së Hazret Profetit Muhammed s.a.v.s. ku, lidhur me Mesihun e Premtuar, thotë: نَبِيُّ اللّٰهِ وَ اِمَامُكُمْ مِنْكُمْ domethënë, ai do të jetë edhe profet *(nebi)* edhe shërbëtor (*umetī-u*). Pra, të huajt s'kanë vend këtu. I bekuar është ai që e kupton këtë pikë që të shpëtojë nga shkatërrimi.

Isait alejhiselam Allahu ia mori shpirtin, siç dëshmon ajeti i qartë dhe i prerë i Zotit:

فَلَمَّا تَوَفَّيْتَنِيْ كُنْتَ اَنْتَ الرَّقِيْبَ عَلَيْهِمْ [17]

Nëse e shohim në kontekst, kuptimi i këtij ajeti është se në Ditën e Gjykimit, Zoti do ta pyesë Isain [a.s.] – A u the ti njerëzve: Adhuromëni mua dhe nënën time si zota?

Atëherë ai do të përgjigjet: Kam qenë dëshmitar, për sa kohë që kam jetuar midis tyre, dhe qëkur ma more shpirtin, atëherë nuk kam dijeni se pas meje ata u devijuan.

Tani, daç përktheji fjalët *"kur Ti ma more shpirtin"*, daç padrejtësisht rri ngultas duke komentuar *"kur Ti më more mua me gjithë trupin tim"*, me cilindo rast, ky ajet deklaron se Hazret Isai [a.s.] s'ka për të ardhur përsëri në Tokë. Sepse, nëse ai vjen prapë në këtë botë para Ditës së Kiametit dhe thyen kryqin, atëherë duke qenë profet, si është e mundur që ai të gënjejë në Ditën e Gjykimit para Zotit dhe të thotë: - *Unë nuk di asgjë që pas meje umeti im e ka përvetësuar këtë besim të gabuar dhe mua dhe nënën time kanë bërë zota.* Një njeri që vjen edhe një herë në këtë botë, qëndron dyzet vjet këtu, lufton me të krishterët, dhe po ashtu, ai është edhe profet, si është e mundur që ai të thotë një gënjeshtër kaq të rëndë: - *Unë nuk di asgjë*. Pra, ky ajet ndalon Isain [a.s.] të vijë prapë në këtë botë, përndryshe, ai do të duhet të njihet si njeri i pandershëm. Atëherë, nëse ai ende jeton në qiell, dhe ky ajet e ndalon atë të kthehet në tokë deri në Ditën e Kiametit, atëherë a do të vdesë ai në qiell? A është aty vendi ku ai do

[17] El-Maidah 5:118

të varroset? Mirëpo kjo do të kundërshtonte një ajet tjetër që thotë: : فِيهَا تَمُوتُونَ **"Në këtë tokë do të vdisni"**[18]. Prandaj, e gjithë kjo me të vërtetë tregon se Hazret Isai [a.s.] nuk ka shkuar në qiell me trupin e tij fizik, por ka ndërruar jetë. Libri i Allahut me qartësi të plotë e ka vendosur këtë. A nuk është gjynah atëherë ta kundërshtosh përfundimin që është nga Libri i Allahut?

Nëse unë nuk do të kisha ardhur, mund të falej keqinterpretimi i tillë. Por, tani që kam ardhur prej Zotit dhe kuptimi i qartë dhe i vërtetë i Kuranit është shfaqur, atëherë nuk mund të quhesh besnik nëse prapë vazhdon ta keqinterpretosh atë. Për mua shenjat e Zotit janë shfaqur edhe në qiell, edhe në tokë. Tani që ka kaluar një e katërta e shekullit, mijëra shenja janë shfaqur dhe bota hyri në moshën e mijëvjeçarit të shtatë. Atëherë çfarë zemërngurtësie do të jetë kjo nëse ende nuk do ta pranoni të vërtetën?!

Dëgjoni se unë po e them me zë të lartë! Shenjat e Zotit nuk kanë përfunduar ende. Pas asaj shenje të tërmetit, që kishte rënë më 4 prill, të vitit 1905 dhe për të cilin ishte paralajmëruar shumë përpara, Zoti përsëri më ka njoftuar se një tjetër tërmet i fuqishëm do të bjerë në pranverë. Do të jenë ditë pranvere. Nuk dihet se a do të jetë fillimi i pranverës, kur pemët nxjerrin gjethe, apo do të jetë mesi a fundi i saj. Fjalët e shpalljes së Zotit janë: "**Prapë erdhi pranvera, prapë u përmbush fjala e Zotit**". Për shkak se edhe tërmeti i parë kishte rënë gjatë pranverës, Zoti më njoftoi se edhe i dyti do të jetë po në pranverë. Dhe disa

[18] El-Araf 7:26

pemë fillojnë të nxjerrin gjethe që nga fundi i janarit, andaj që nga ai muaj do të fillojnë ditët e frikës dhe mbase do të vazhdojnë deri në fund të majit.[19]

Gjithashtu, Zoti tha: زَلْزَلَةُ السَّاعَةِ *"Ai tërmet do të jetë si një kiamet"*, dhe pastaj tha: [20] نُرِيْ اٰيٰتٍ وَّنَهْدِمُ مَا يَعْمُرُوْنَ – *"Për ty Ne do të tregojmë shenja dhe ngrehinat që do të ndërtojnë ata, Ne do t'i rrëzojmë".* – Pastaj tha - بھونچال آیا اور شدت سے آیا۔ زمین تہ و بالا کر دی۔ *"Do të bjerë një tërmet i fuqishëm që do ta lëkund tokën; disa pjesë të tokës do të bëhen rrokopujë",* siç kishte ndodhur gjatë kohës së Lutit [a.s.]. Mandej tha – اِنِّيْ مَعَ الْاَفْوَاجِ اٰتِيْكَ بَغْتَةً *"Unë, me ushtritë do të vij fshehurazi, asnjeri nuk do të dijë për atë ditë".* Ashtu siç ishte lëkundur fshati i Lutit dhe deri në momentet e fundit askush nuk e dinte se çka do të ndodhte. Madje ata me qejf hanin e pinin dhe sakaq, toka u ishte bërë rrokopujë. Pra, Zoti thotë se edhe në këtë rast kështu do të ndodhë, sepse gjynahet kanë kaluar kufijtë dhe njerëzit e duan botën tej mase, ndërsa rruga e Zotit nënvlerësohet e nënçmohet. Pastaj tha – زندگیوں کا خاتمہ *"Fundi i jetëve"* dhe pastaj duke m'u drejtuar mua, tha – قَالَ رَبُّكَ اِنَّه نَازِلٌ مِّنَ السَّمَآءِ مَا يُرْضِيْكَ رَحْمَةً مِنَّا وَ كَانَ اَمْرًا مَقْضِيًّا

[19] Nuk e di nëse pranvera, në këtë shpallje, do të thotë ajo që do të vijë pas këtij dimri, apo kjo profeci është përcaktuar të përmbushet ndonjëherë tjetër, kur do të jetë kohë e pranverës. Sidoqoftë, fjalët e Zotit tregojnë se ajo kohë do të jetë e pranverës, cila do qoftë pranverë të jetë. Por Zoti do të vijë si një njeri që vjen heshtur gjatë natës. Kështu më tha Zoti. (Autori)

[20] Një shpallje tjetër e Zotit rreth kësaj është *"Për ty shkëlqeu emri Im".* (Autori)

*"Zoti yt thotë – Një emrr*[21] *do të zbresë prej qiellit, nga i cili do të gëzohesh. Kjo është mëshirë prej Nesh dhe kjo është e vendosur dhe ishte e caktuar që nga fillimi".* Është e domosdoshme që qielli ta mbajë pezull dërgimin e kësaj shenje, derisa kjo profeci të publikohet në popuj. Kush mund t'i besojë fjalët tona, përveç atij që është fatlum!

Mos harroni se ky njoftim nuk është për të kallur frikën, por për të parandaluar frikën e ardhshme, që të mos vdesë ndonjë njeri nga padijenia. Çdo punë gjykohet sipas qëllimit. Dhe qëllimi ynë nuk është që të shqetësojmë të tjerët, por të shpëtojmë nga shqetësimi. Ata që pendohen, do t'i shpëtojnë ndëshkimit të Zotit. Por, fatkeqi që nuk pendohet dhe gjallëron kuvendime përqeshëse dhe nuk heq dorë nga mëkati dhe gjynahu, ditët e shkatërrimit të tij janë afër. Sepse tallja e tij, në sy të Zotit është e ndëshkueshme.

Këtu, është me vlerë të përmendet edhe një gjë tjetër. Sikundër kam përmendur në fillim se Zoti më ka njoftuar për vdekjen time dhe duke m'u drejtuar, për jetën time, më tha – *Shumë pakë ditë kanë mbetur.* Dhe tha – *Pasi të jenë shfaqur të gjitha fatkeqësitë dhe të gjitha mrekullitë e natyrës, do të ndodhë ngjarja jote.* Kjo tregon se në botë, disa fatkeqësi a mrekulli të natyrës do të ndodhin pashmangshmërisht, para vdekjes sime, në mënyrë që bota të përgatitet për një revolucion, pas të cilit të ndodhë vdekja ime.

Mua më është treguar një vend duke thënë – *Kjo do të jetë vendndodhja e varrit tënd.* Pashë një engjëll që maste tokën dhe kur arriti te një vend, më tha – *Kjo është vendndodhja e varrit*

---

[21] *"Emrr"* do të thotë: çështje, urdhër, fuqi, autoritet, etj. Këtu ka kuptimin *Shenjë*. [Përkthyesi]

*tënd.* Pastaj diku m'u shfaq një varr, i cili shkëlqente më shumë sesa argjendi, madje i gjithë dheu i tij ishte i argjendtë. Atëherë më është thënë – *Ky është varri yt.* Veç kësaj, m'u shfaq një vend, i cili u quajt *Bahishti Makberah*[22], dhe u njoftova se ato janë varret e atij xhemati të bekuar, anëtarët e të cilit janë xhenetlinj. Që atëherë, gjithmonë kisha merak që të blej një truall për varrezën e Xhematit. Por, për shkak se një truall i mirë në këtë vend kushtonte shtrenjtë, kjo dëshirë u shty për një kohë të gjatë. Tani, qysh pas vdekjes së të ndjerit, vëllait tim Maulvi Abdul Kerim sahibi, vazhdimisht erdhën shpalljet edhe rreth vdekjes sime, e pashë të udhës që të gjejmë një varrezë sa më shpejt. Për këtë arsye, caktova një tokë nga prona ime, e cila gjendet afër kopshtit tonë, çmimi i së cilës nuk mund të jetë më pak se një mijë rupi. Lutem që Zoti ta bekojë këtë tokë dhe ta bëjë atë *Bahishti Makberah*. Aty u prefshin njerëz zemërpastër të këtij Xhemati, të cilët me të vërtetë fesë i dhanë përparësi përpara botës dhe duke hequr dorë nga kënaqësia e kësaj bote, u bënë të Zotit, sollën një ndryshim të pastër në qeniet e tyre dhe treguan shembullin e besnikërisë dhe të së vërtetës, ashtu si i Dërguari i Allahut [s.a.v.s.] dhe es-habët e tij! Amin, o Zot i botëve.

Lutem sërish: O Zoti im i Plotfuqishëm, bëje këtë tokë varrezë të atyre zemërpastërve nga Xhemati im, që me të vërtetë janë bërë të Tutë dhe nuk gjenden qëllimet e kësaj bote në punët e tyre! Amin, o Zot i botëve.

---

[22] D.m.th. *Varreza e xhenetlinjve*. [Përkthyesi]

Lutem përsëri për herë të tretë: O i Plotfuqishmi dhe Bujari im, o Zot Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm, Ti vetëm atyre jepu vend për varr, të cilët kanë besim të vërtetë te ky i dërguar Yti; të cilët nuk kanë aspak hipokrizi, qëllim vetjak dhe paragjykim[23] dhe besojnë e binden ashtu siç duhet; të

[23] Paragjykimi është një ves shumë i keq, që shkrumbon kaq shpejt besimin siç shkrumbon zjarri kashtën. Ai që paragjykon të dërguarit e Zotit, Zoti bëhet armik i tij dhe gatitet për të luftuar kundër tij. Sepse Ai ka kaq shumë sedër ndaj të zgjedhurve të Tij, saqë nuk e gjeni dot shembullin e tij. Kur mua më janë bërë sulme të gjithëllojshme, atëherë po ajo sedër e Zotit u përshkëndit. Siç tha Ai: "**Padyshim, Unë qëndroj me të dërguarin tim dhe do ta mallkoj atë që e mallkon të dërguarin Tim dhe do të ta jap ty atë që mbetet përgjithmonë. Ti gëzon gradë në qiell dhe tek ata që kanë sy. Ne do të të tregojmë ty shenja dhe do t'i rrëzojmë ato çka ndërtojnë ata. Ata thanë – A do të vësh atje dikë që do të bëjë çrregullime e do të derdhë gjak në të? – Ai tha – Unë e di atë që ju nuk e dini. Unë do ta poshtërojë atë që mendon për poshtërimin tënd. Mos u frikëso, me të vërtetë të dërguarit nuk frikësohen kur janë pranë Meje. Urdhri i Allahut do të arrijë patjetër, andaj mos e shpejtoni atë. Është një myzhde që u jepet të dërguarve. O Ahmedi Im, ti je qëllimi Im dhe je me Mua. Ti më ke Mua, ashtu siç më kanë *Teuhidi* dhe Njëshmëria Ime. Ti më ke në atë nivel, që krijesat nuk kanë haber për të. Ti je i shkëlqyeshëm tek Unë. Unë të zgjodha për Veten. Kur zemërohesh, zemërohem, kur ti do, dua edhe Unë. Allahu të ka preferuar mbi çdo gjë. Lavdërimi i takon Allahut, që të bëri Mesih bir të Merjemes. Ai nuk pyetet për atë çka bën, por ata do të pyeten. Ky është premtim që do të bëhet patjetër. Allahu do të të ruajë kundër armiqve dhe do ta sulmojë atë që të sulmon ty. Kjo është për shkak të mosbindjes së tyre dhe se ata i tejkaluan kufijtë. A nuk i mjafton Allahu robit të Vetë? O male dhe zogj, përkuluni bashkë me të! Allahu ka vendosur: *"Unë dhe të dërguarit e Mi do të triumfojmë me siguri"*.** Ata pas thyerjes së

cilët, me zemrat e tyre kanë sakrifikuar jetën për hir Tëndin e në rrugën Tënde; me të cilët Ti je i kënaqur dhe sipas dijenisë Sate ata janë kredhur në dashurinë Tënde; të cilët, me gjithë besnikëri, respekt e besimçiltërsi, kanë lidhje dashurie e devotshmërie me të dërguarin Tënd. Amin, o Zot i botëve.

Për arsye se mua më janë dhënë sihariqe shumë të mëdha për këtë varrezë dhe jo vetëm që Zoti tha se ajo do të jetë një varrezë parajse, por gjithashtu tha – اُنْزِلَ فِيْهَا كُلُّ رَحْمَةٍ domethënë, çdolloj mëshire është zbritur në këtë varrezë dhe nuk ka asnjë lloj mëshire që nuk u është dhënë banorëve të saj, prandaj, Zoti më drejtoi zemrën time përmes shpalljes së Tij të fshehur[24], që, për një varrezë të tillë duhet të vë disa kushte, në mënyrë që vetëm ata të mund të hyjnë në të, të cilët, për shkak të vërtetësisë dhe drejtësisë së përkryer të tyre, t'i zbatojnë ato kushte. Pra, janë tri kushte dhe të gjitha duhen zbatuar:

1. Truallin e tanishëm për këtë varrezë, unë kam dhënë si një kontribut nga ana ime. Por, për ta përmbushur këtë projekt, do të blihet edhe më shumë tokë, që do të kushtojë përafërsisht një mijë rupi. Do të mbillen disa pemë zbukuruese dhe do të hapet një pus në pjesën veriore të kësaj varreze, aty ku shpesh qëndron shumë ujë

---

**tyre, me siguri do të fitojnë. Me të vërtetë, Zoti është me ata që i frikësohen dhe që janë punëmirë. Sigurisht, ata që besuan, hapi i tyre është hap i vërtetë te Zoti i tyre. "Selam" do të jetë fjala prej një Zoti Mëshirëplotë. Veçohuni sot ju, o keqbërës.** (Autori)

[24] Në urdu وحی خفی [Përkthyesi]

dhe do të ndërtohet gjithashtu një urë për kalimtarët. Këto dhe disa shpenzime të tjera, do të kushtojnë rreth dymijë rupi. Kështu, gjithsej i duhen tremijë rupi përfundimit të këtij projekti. Ndaj, kushti i parë është që çdokush që dëshiron të varroset në këtë varrezë, sipas mundësisë së tij të kontribuojë për këto shpenzime. Ky kontribut është kërkuar vetëm nga këta njerëz, e jo nga të tjerët. Praktikisht, kontributin duhet t'ia dorëzoni vëllait tim të nderuar Maulvi Nurudin sahib. Në dashtë Zoti, kjo praktikë do të vazhdojë edhe pasi të vdesim të gjithë ne. Për një kohë të tillë, duhet ngritur një *Enxhuman*[25], i cili, për gjërat që shikon të nevojshme, do të shpenzojë paratë, të mbledhura herë pas here, për ta përhapur fenë Islame dhe *Teuhidin* e Zotit.

2. Kushti i dytë është që, nga i gjithë Xhemati, në këtë varrezë do të varroset vetëm ai, që do të bëjë testamentin që, pas vdekjes së tij, një e dhjeta e të gjithë pasurisë së tij, sipas udhëzimit të këtij projekti, do të shpenzohet për përhapjen e Islamit dhe përçimin e porosive të Kuranit. Çdo besimtar i përkryer dhe i vërtetë do të ketë të drejtën që të mund të shkruajë testamentin për edhe më shumë, por jo më pak se një e dhjeta. Këto të ardhura do të lihen te një *Enxhuman* i besueshëm dhe i ditur, anëtarët e të cilit, duke u këshilluar me njëri-tjetrin dhe ashtu siç do të udhëzohen, t'i shpenzojnë këto para për përparimin e Islamit, publikimin e dijes së Kuranit, të librave të tjerë fetarë dhe për misionarët e këtij Xhemati. Zoti ka premtuar se këtë xhemat, Ai do ta bëjë të përparojë. Prandaj shpresohet që do të grumbullohen para të tilla për përhapjen e Islamit. Veç kësaj, çdo çështje tjetër, e cila përfshihet në kuadrin e përhapjes së Islamit,

[25] Organi ekzekutiv i Xhematit [Përkthyesi]

shpjegimi i së cilës do të jetë i parakohshëm tani, të gjitha ato çështje do të kryhen nga këto të ardhura. Kur një grup njerëzish i përcaktuar për këtë punë, do të ndërrojë jetë, atëherë edhe pasardhësit e tyre do të kenë për detyrë t'i bëjnë këto shërbime sipas udhëzimeve të Xhematit Ahmedia. Në këto para do të kenë të drejtë edhe jetimët, të varfrit dhe myslimanët e rinj, që bëjnë pjesë në këtë Xhemat dhe që nuk kanë të ardhura të mjaftueshme për të mbijetuar. Do të lejohet që të bëhet tregti nga këto para për t'u rritur ato.

Mos mendoni se këto janë mendime nga hamendja. Jo, madje kjo është dëshira e Atij të Plotfuqishmi që është Sundues i Tokës dhe i qiellit. Unë nuk shqetësohem se nga do të mblidhen këto para dhe si do të lindë një xhemat i tillë, që do të tregojë këtë burrëri nga patosi i besimit. Por, unë shqetësohem se, pas kohës sonë, ata të cilëve do t'u lihen këto para, të mos devijohen duke parë bollëkun e parave dhe të mos fillojnë ta duan botën. Ndaj, lutem që Zoti gjithmonë t'i japë këtij Xhemati njerëz të besueshëm që do to punojnë për hir të Zotit. Por, do të lejohet që ata që nuk do të kenë të ardhura për mbijetesë, t'u jepet si ndihmë nga këto para.

3. Kushti i tretë është, se ai që do të varroset në këtë varrezë, duhet të jetë i devotshëm dhe të ketë frikë ndaj Zotit, të jetë larg gjërave të ndaluara dhe të mos ketë bërë asnjë *shirk* dhe *bidat*. Të jetë një mysliman i pastër dhe i vërtetë.

4. Çdo rob i dëlirë, që nuk ka asnjë pasuri dhe nuk mund të bëjë asnjë shërbim financiar, nëse provohet se ai e kishte dedikuar jetën e tij dhe ka qenë i pastër, atëherë edhe ai mund të varroset në këtë varrezë.

# Udhëzim

1. Çdo anëtar i nderuar që dëshiron ta bëjë testamentin sipas kushteve të lartpërmendura, testamenti i tij do të zbatohet pas vdekjes së tij. Por, do të jetë e obligueshme që ai testamentin ta ketë shkruar dhe t'ia ketë dorëzuar personit të besueshëm të përcaktuar nga Xhemati. Gjithashtu, testamenti i tij duhet të botohet, sepse në kohën e vdekjes shpesh dalin vështirësi për ta shkruar. Për shkak se ditët e shenjave qiellore dhe të katastrofave janë afër, ndaj shkruesi i testamentit në një kohë të qetësisë do të ketë vlerë në sy të Zotit. Pasuria e një testamentshkruesi të tillë, nëse do të jetë ndihmëse përgjithmonë, atëherë edhe shpërblimin ai e merr përgjithmonë dhe vepra e tij do të konsiderohet si një sadaka e vazhdueshme.

2. Çdo anëtar i nderuar që i përmbush këto kushte të përmendura, por banon larg Kadianit, pra në ndonjë pjesë tjetër të këtij vendi, atëherë pas vdekjes së tij, trashëgimtarët e tij le ta sjellin kufomën në një arkivol këtu në Kadian. Por, nëse ndonjë njeri vdes para se të përfundojë realizimi i projektit të varrezës, domethënë ndërtimi i urës dhe rregullime të tjera, dhe ai ka të drejtë të varroset në këtë varrezë, atëherë kufoma e tij e vendosur në një arkivol, le të varroset përkohësisht në vendin e tij. Vetëm pas përfundimit të të gjitha elementeve të varrezës, kufoma e tij mund të sillet në Kadian. Por, ai që varroset pa arkivol, nuk është e përshtatshme që hiqet nga varri i tij.[26]

[26] Të mos mendojë ndonjë i padije që kjo varrezë dhe organizimi i saj është ndonjë *bidat*. Kjo është sipas shpalljes së Zotit dhe njeriu

Duhet të bëhet e qartë, se Zoti i Madhërishëm dëshiron që të përkryerit e tillë në besim, të varrosen në një vend, në mënyrë që pasardhësit e tyre, duke i parë në një vend, ta forcojnë besimin e tyre dhe që populli gjithmonë t'i ketë parasysh veprat e tyre që i kanë bërë për fenë e për hir të Zotit.

Së fundmi, lutemi që Zoti ndihmoftë çdo të sinqertë për këtë punë dhe i dhëntë patosin e besimit dhe ia bëftë fundin e mbarë. Amin

Është mirë që anëtarët e Xhematit tonë, që e gjejnë këtë shkrim, ta publikojnë midis miqve të tyre dhe ta botojnë sa munden dhe ta sigurojnë për gjeneratën e tyre të ardhshme. Gjithashtu, t'i lajmërojnë edhe kundërshtarët në mënyrë të kulturuar dhe të durojnë çdo sharje të gojëkëqijve e të angazhohen në lutje.

*Lutja jonë e fundit është, falënderuar qoftë Allahu, Zoti i botëve!*

Autori modest

*Ghulam Ahmed, Allahu e faltë dhe e ndihmoftë, nevojtar i përhershëm i ndihmës së Allahut, të Strehuesit të Përjetshëm*

20 dhjetor 1905

---

nuk ka ndërhyrje në të. Gjithashtu, mos të mendojë ndonjë njeri, që duke u varrosur në këtë varrezë mund të hyjë në Xhenet. Nuk është kuptimi që kjo tokë do të bëjë dikë xhenetli, por, kuptimi i fjalës së Zotit është që vetëm xhenetlinjtë do të varrosen në këtë varrezë. (Autori)

*O mendjeurtë e me natyrë të pastër*
*mos e prish besimin duke lakmuar botën*

*zemrën mos e lidh me botën e vdekshme*
*në gëzimet e saj fshihen qindra mallkime*

*nëse ti ke veshë, hapi ata*
*dhe dëgjoje zërin që del nga varri:*

*"O gjahu im i ardhshëm*
*mos u digj për gjërat e kësaj bote"*

*kush jepet pas kësaj bote të rreme*
*nga dhimbjet, ankthet e ndëshkimet lëngon*

*i shpëtuar është ai që përgatitet për vdekjen*
*shkëputët nga bota e merr udhë të mbarë*

*i rreket rrugës së tij drejt Zotit*
*duke i bërë gati valixhet që në këtë botë*

*i shtrëngon rripat për të përtejmen*
*i liron gjërat e kësaj bote të pavlerë*

*në gjërat e fshehta të kësaj bote*
*më mirë të mos biesh në dashuri*

*xhehenemi i rrëfyer nga Kurani, o fëmija im i dashur*
*nuk është tjetër veçse lakmia e kësaj bote*

*ngaqë shumë pak ditë do të endesh në këtë kopsht*
*e së fundmi do t'i thuash lamtumirë atij*

*atëherë, o i mençur, përse e lidh zemrën me të?*
*shumë shpjet vyshken lulet e tij!*

*gabon rënd nëse ia beson zemrën botës*
*ajo është armike e besimit, vërtetësisë dhe pastërtisë*

*ç'të mirë gjen nga një e dashur dyfytyrëshe?!*
*që herë të shkatërron qetësisht e herë me luftë*

*pse nuk e do Atë të Dashur*
*dashuria e të Cilit nga prangat të liron?!*

*shko dhe mendo pak për fundin tënd, o i pamend!*
*nëse nuk më dëgjon mua, dëgjoje Sadiun të paktën*

*koha e vdekjes sate do të jetë kohë e lumturisë*
*nëse ajo të jep një fund të mirë*

# Shtojcë lidhur me *Testamentin*

Disa gjëra të rëndësishme, lidhur me *Testamentin*, duhet të publikohen, të cilat po i shkruajmë më poshtë:

1. Së pari, derisa të publikohet nga *Enxhuman Kerperdazi*[27] i varrezës, se varreza është gati me të gjitha elementet e saj, nuk do të lejohet të varroset njeri në këtë varrezë, edhe sikur t'i ketë përmbushur kushtet e *Testamentit*. Sepse, së pari, puna e urës dhe gjëra të tjera duhen përfunduar patjetër. Deri atëherë, kufoma e tij e vendosur në një arkivol, përkohësisht mund të varroset në ndonjë varrezë tjetër.

2. Çdo anëtar i nderuar që deklaron se i ka zbatuar kushtet e përmendura në *Testament*, duhet që gjatë jetës së tij ta dorëzojë pranë *Enxhumanit* deklarimin e tij me vetëdije të plotë, me nënshkrimin e të paktën dy dëshmitarëve. Ai duhet të shkruajë qartë në testament se një të dhjetën e gjithë pasurisë së tij të luajtshme e të paluajtshme, e dedikon për përhapjen e Xhematit Ahmedia. Gjithashtu do të duhet që testamenti i tij të botohet më së paku në dy gazeta.

3. *Enxhumani* do të ketë për detyrë ta shqyrtojë përmbajtjen e testamentit, si nga ana ligjore ashtu edhe nga ana e Sheriatit dhe pastaj t'i lëshojë testamentbërësit një

[27] Organi ekzekutiv që është përgjegjës për çështjet e testamenteve. Ai është pjesë e organit kryesor *Sadr Enxhuman Ahmedia*. [Përkthyesi]

certifikatë me nënshkrimin dhe vulën e tij. Dhe kur do të vijë ndonjë kufomë sipas këtyre rregullave në këtë varrezë, atëherë do të duhet të tregohet certifikata e lëshuar nga *Enxhumani*, i cili do të japë udhëzime dhe të përcaktojë vendin ku do të varroset ajo kufomë.

4. Në këtë varrezë nuk do të varrosen fëmijë të mitur, sepse ata i përkasin Xhenetit. Mund të ketë përjashtim në ndonjë rast të veçantë, nëse për këtë vendos *Enxhumani*. Edhe ndonjë i afërm i një të varrosuri nuk do të varroset në këtë varrezë, pa qenë zbatues i të gjitha kushteve të përmendura në *Testament*.

5. Çdo njeri që nuk vdes në Kadian, kufoma e tij duhet të vijë patjetër në arkivol. Gjithashtu është e domosdoshme që *Enxhumani* të njoftohet të paktën një muaj para se të sillet kufoma, në mënyrë që zyra përkatëse, para se ta japë miratimin, t'i zgjidhë të gjitha problemet e mundshme që mund të dalin në varrezë papritmas.

6. Nëse dikush, larg qoftë, ka vdekur nga murtaja dhe gjithashtu ka plotësuar të gjitha kushtet e *Testamentit*, është e domosdoshme që kufoma e tij në një arkivol të vendoset në vend të veçuar për dy vjet. Pastaj ai mund të sillet në një kohë kur murtaja të mos jetë as në vendin e të vdekurit e as në Kadian.

7. Mbani mend që nuk është e mjaftueshme vetëm që të dedikohet një e dhjeta e pasurisë së luajtshme dhe të paluajtshme, por, testamentbërësi, sa të ketë mundësi, duhet t'i zbatojë urdhrat e fesë Islame; të përpiqet të përvetësojë *takuanë* e pastërtinë; të jetë një mysliman, i cili të ketë një besim të vërtetë në njëshmërinë e Zotit dhe të Dërguarin e Tij; të mos jetë nga ata që nëpërkëmbin të drejtat e robërve të Zotit.

8. Nëse ndokush dedikon një të dhjetën e pasurisë së tij, dhe pëson vdekje aksidentale, për shembull mbytet në lumë ose vdes në ndonjë vend tjetër, nga i cili është vështirë të sillet kufoma e tij, atëherë testamenti i tij do të jetë i vlefshëm dhe te Zoti ai konsiderohet sikur të jetë varrosur në këtë varrezë. Do të lejohet që të vendoset një epitaf prej guri apo me tulla, në të cilin shkruhen të bëmat e tij.

9. *Enxhumani*, që do të jetë përgjegjës për fondet e marra nga testamentbërësit, nuk do të ketë të drejtë t'i harxhojë ato për shpenzime të tjera, përveç qëllimeve të Xhematit Ahmedia. Ndër ato qëllime, më shumë përparësi do të ketë përhapja e fesë Islame. Do të lejohet që *Enxhumani*, me vendim konsensual, t'i rrisë ato para me tregti.

10. Të gjithë anëtarët e Enxhumanit duhet të jenë edhe anëtarë të Xhematit Ahmedia dhe gjithashtu ata duhet të jenë të dëlirë, të sinqertë dhe besnikë. Nëse në të ardhmen, do të ndihet për ndonjë person të caktuar që ai nuk është i pastër, ose nuk është besnik, ose është dredharak, i dhënë pas botës, atëherë *Enxhumani* do të ketë për detyrë që menjëherë ta përjashtojë atë nga *Enxhumani* dhe të përcaktojë një tjetër në vendin e tij.

11. Nëse del ndonjë mospajtim për paratë e testamentit, atëherë paratë që do të harxhohen në ndjekjen e atij mospajtimi, duhet të merren nga fondet e testamentit.

12. Nëse dikush, pas bërjes së testamentit, për shkak të ndonjë dobësie besimi të tij, heq dorë nga testamenti i tij, ose largohet nga ky Xhemat, atëherë *Enxhumani* nuk do të ketë të drejtë të mbajë paratë e tij, edhe pse ato ia kishte marrë në bazë të ligjit. Madje, *Enxhumani* duhet t'ia kthejë të gjitha paratë e tij. Sepse Zoti nuk është nevojtar

i parave të dikujt dhe se paratë e tilla nuk i pëlqejnë Zotit dhe se ato meritojnë të refuzohen.

13. Për shkak se *Enxhumani* është pasardhës i Kalifit të Zotit, ai duhet të jetë i pastër nga ngjyrat e botës materiale dhe të gjitha çështjet e tij duhet të jenë të pastra dhe të bazuara mbi drejtësinë.

14. Për mbështetjen dhe ndihmën e këtij *Enxhumani*, lejohet të krijohen *Enxhumane* të tjera nën udhëheqjen e tij në vende të ndryshme të largëta. Gjithashtu lejohet nëse *Enxhumane* të tilla janë në ndonjë vend, nga i cili është vështirë të sillet ndonjë kufomë, ajo të varroset në vendin e vet. Një njeri i tillë, për të fituar shpërblimin, duhet ta bëjë testamentin për një të dhjetën e pasurisë së tij derisa të jetë i gjallë, të cilën duhet ta marrë *Enxhumani* vendas. Është mirë që ato para të harxhohen për çështjet fetare të atij vendi, por, nëse do të jetë e nevojshme, lejohet që ato para t'i jepen *Enxhumanit*, zyra qendrore e të cilit do të jetë në Kadian.

15. Është e domosdoshme që ky *Enxhuman* gjithmonë të jetë në Kadian, sepse Zoti e ka bekuar këtë vend. Për nevoja të ardhshme, lejohet edhe ndërtimi i ndërtesave për këtë punë.

16. Në *Enxhuman*, gjithmonë duhet të jenë të paktën dy anëtarë nga ata që kanë dije të thella për Kuranin dhe Hadithet e gjithashtu, që dinë mirë edhe gjuhën arabe dhe që kanë përvetësuar librat e Xhematit Ahmedia.

17. Larg qoftë, nëse ndonjë testamentbërës sipas *Testamentit* vdes nga leproza dhe gjendja e trupit të tij nuk është e tillë që ai të sillet këtu, atëherë për shkak të masave parambrojtëse, nuk është e përshtatshme që ai të sillet në këtë varrezë. Por, megjithatë, nëse ai nuk e prish

testamentin e tij, atëherë ai do të marrë të njëjtin shpërblim që merr ai që varroset këtu.

18. Nëse ndonjëri nuk zotëron asnjë pasuri të luajtshme apo të paluajtshme, mirëpo provohet se ai është një njeri i dëlirë, modest, me *takua* dhe besimtar i pastër dhe se nuk ka asnjë përzierje hipokrizie, botëadhurimi a mosbindjeje në veten e tij, atëherë me lejen time dhe pas meje me konsesusin e *Enxhumanit*, ai pas vdekjes së tij mund të varroset në këtë varrezë.

19. Nëse ndonjëri do të refuzohet përmes shpalljes së veçantë të Zotit, atëherë edhe nëse ai jep para sipas testamentit, nuk mund të hyjë në këtë varrezë.

20. Për mua dhe për familjen time, Zoti ka bërë përjashtim. Veç këtyre, çdo njeri qoftë burrë qoftë grua, duhet t'i zbatojë kushtet. Ai që ankohet do të jetë hipokrit.

Këto kushte, që kemi shkruar lart, janë të obligueshme dhe ai që do të varroset në këtë varrezë *bahishti*, duhet t'i zbatojë ato. Mundet që ndokush të paragjykojë, madje edhe të na akuzojë dhe që këtë projekt ta shohë si qëllim vetjak ose ta quajë bidat, por, duhet të dini se në punët e Tij, Zoti bën atë që dëshiron. Padyshim, Ai ka vendosur që me këtë projekt të bëjë dallim midis hipokritit dhe besimtarit. Edhe ne vetë ndiejmë që ata, pasi të njoftohen me këtë projekt, menjëherë vrasin mendjen për të dhënë në rrugën e Zotit një të dhjetën e gjithë pasurisë së tyre, madje tregojnë edhe më shumë gatishmëri, në këtë mënyrë, ata e vulosin besimin e tyre. Allahu i Madhërishëm thotë:

الٓمّٓ. اَحَسِبَ النَّاسُ اَنْ يُّتْرَكُوْٓا اَنْ يَّقُوْلُوْٓا اٰمَنَّا وَهُمْ لَا يُفْتَنُوْنَ [28]

*A mendojnë njerëzit që do të kënaqem vetëm nga pohimi i tyre kur thonë "ne besuam", dhe Unë nuk do t'i sprovoj ata?* Realisht, kjo sprovë është asgjë. Es-habët [r.z.] e Profetit ishin sprovuar me dhënien e jetëve dhe praktikisht ata i dhanë edhe kokat e tyre në rrugën e Zotit. Atëherë, ata që ankohen se pse mos t'i jepet leje e përgjithshme çdokujt që të varroset në këtë varrezë, mendim ky, a nuk është jashtë realitetit?! Po të ishte kështu, atëherë pse Zoti i Madhërishëm ka caktuar sprova në çdo kohë? Gjithmonë Ai dëshiroi që ta tregojë dallimin midis të keqit e të pastrit. Kështu deshi edhe tani.

Në kohën e Hazret Profetit Muhammed [s.a.v.s.], Zoti i Madhërishëm kishte caktuar edhe disa sprova të lehta. Për shembull, ishte si rregull që çdonjëri duhet të bënte *sadaka* para se të këshillohej nga Hazret Profeti Muhammed [s.a.v.s.]. Kjo ishte një sprovë për hipokritët. Ne vetë ndiejmë se edhe nga sprova e kësaj kohe, të sinqertit e të nivelit të lartë, të cilët me të vërtetë i kanë dhënë përparësi fesë karshi botës, do të dallohen nga njerëzit e tjerë dhe kështu do të provohet se ata e kanë përmbushur deklaratën e *Bejtit* që kishin bërë dhe janë treguar të vërtetë. Padyshim, ky projekt do të jetë shumë i rëndë për hipokritët, sepse ata do të zbulohen nga ky. Pas vdekjes së tyre, qofshin burra apo gra, ata nuk mund të varrosen kurrsesi në këtë varrezë. فِيْ قُلُوْبِهِمْ مَّرَضٌ ۙ فَزَادَهُمُ اللّٰهُ

[28] "Unë jam Zoti i Gjithëdijshëm. A menduan njerëzit se do të lihen të thonë "ne besuam" pa u vënë në sprovë?!" (El-Ankabut 29:2)

مَرَضًا *"Në zemrat e tyre ka një sëmundje, të cilën Allahu ua shton".*[29] Por ata që konkurrojnë në këtë punë, do të njihen të devotshëm dhe për gjithmonë ata do të kenë mëshirë nga Zoti.

Së fundmi, edhe një gjë tjetër që duhet ta keni parasysh se ditët e vështirësive janë afër. Një tërmet shumë i fortë është afër, i cili do ta lëkundë tokën. Prandaj, ata të cilët, para se ta shohin ndëshkimin, japin prova se e kanë braktisur botën dhe që gjithashtu japin prova se i janë bindur urdhrit tim, të tillët janë besimtarë të vërtetë të Zotit, që do të shënohen si të parët e përparimtarët në defterin e Tij. Sinqerisht po ju them të vërtetën, ajo kohë është shumë afër kur një hipokrit, që e anashkaloi këtë urdhër, duke parë ndëshkimin do të lëshojë psherëtimë duke thënë: *Ah sikur ta jepja gjithë pasurinë, qoftë të luajtshmen apo të paluajtshmen, dhe t'i shpëtoja këtij ndëshkimi!* – Mbani mend! Besimi që vjen me ardhjen e ndëshkimit është i pavlefshëm dhe *sadakaja* apo lëmosha, në një kohë të tillë, janë të kota. Dëgjomëni, se unë po ju lajmëroj për ndëshkimin nga shumë afër. Mblidheni sa më shpejt atë ushqim për veten që ju hyn në punë. Nuk dëshiroj që t'ju marr ndonjë pasuri e ta zaptoj për veten. Por, pasurinë tuaj ju do t'ia dorëzoni një *Enxhumani* për të përhapur fenë Islame dhe do të gëzoni jetë parajse. Shumë do të jenë nga ata që duke e dashur botën do ta anashkalojnë urdhrin tim, por shumë shpejt do të ndahen nga bota dhe në momentin e fundit do të thonë:

---

[29] (El-Bekare 2:11)

هٰذَا مَا وَعَدَ الرَّحْمٰنُ وَصَدَقَ الْمُرْسَلُوْنَ

*"Kjo është ajo që ka premtuar i Gjithëmëshirshmi dhe të dërguarit kanë thënë të vërtetën!"* [30]

Paqja qoftë mbi atë që ndjek udhëzimin!

Autori modest

**Mirza Ghulam Ahmed, Mesihu i Premtuar prej Zotit**
6 janar, 1906

[30] Jasin 36:53

Në emër të Zotit të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit
Atë e lavdërojmë dhe të Dërguarit të Tij të shenjtë i dërgojmë *selevate*

# Protokolli i mbledhjes së parë të anëtarëve të Drejtorisë

***Sadr Enxhuman Ahmedia, Kadian***

**I mbajtur më 29 janar, 1906**

**Pjesëmarrësit e mbledhjes:**

Hazret Maulvi Nurudin Sahib, Drejtor,
Khan Sahib Muhammed Ali Khan Sahib,
Sahibzada Bashirudin Mahmud Ahmed Sahib,
Maulvi Sejjid Muhammed Ahsen Sahib,
Khuaxha Kemaludin Sahib,
Dr. Sejjid Muhammed Husejn Sahib, sekretar i Drejtorisë

Për shkak se duheshin lëshuar disa udhëzime e miratime të nevojshme dhe nuk kishte kohë të mjaftueshme për t'i lajmëruar anëtarët që jetojnë jashtë Kadianit, me lejen e Hazret Imamit [Mesihut të Premtuar] a.s. dhe me miratimin e urdhëresave prej tij, u mbajt kjo mbledhje.

U miratuan pikat e shënuara në vijim:

1. U mor vendim: Një draft i testamentit të propozuar ... të miratohet.

2. U mor vendim: Hëpërhë të botohen tetëqind kopje të draftit të testamentit. Gjithashtu ai draft të botohet edhe në gazetën “*El-Hekem*” dhe atë “*El-Bedr*”.

3. U mor vendim: Testamentbërësve t’u dërgohen udhëzimet e shënuara si më poshtë dhe ato të botohen edhe në fund të formularit të testamentit:

    (a) Nëse nevojitet, testamentbërësi, pasi të ketë marrë një kopje të draftit të testamentit, ta kopjojë atë në një fletë të bardhë dhe atje ku do të jenë vendet e zbrazëta, t’i plotësojë vetë. Për të shkruar testamentin, le të përdorë një letër të fortë.

    (b) Aty ku ka mundësi, testamenti duhet të regjistrohet dhe, në fletën e testamentit si dëshmitarë duhet të nënshkruajnë trashëgimtarët ose ata që janë të përbashkët[31] në testament. Gjithashtu, duhet të jenë edhe dy dëshmitarë nga njerëzit e nderuar të qytetit apo fshatit.

    (c) Testamentbërësi si dhe dëshmitarët, qofshin të shkolluar apo të pashkolluar, përveç nënshkrimeve apo vulave, duhet të japin edhe gisht: burrat duhet të japin gishtin e dorës së majtë, ndërsa gratë gishtin e dorës së djathtë.

    (d) Nëse testamentbërësi di të shkruajë, atëherë testamentin e tij le ta shkruajë vetë me dorën e tij.

    (e) Testamentit nuk ka nevojë që t’i vihet pullë.

    (f) Në jetën e testamentbërësit, nëse ka disa gjëra të veçanta, për të cilat duhet konsultuar me ligjin e

[31] Në fillim ishte lejuar që disa individë (për shembull anëtarët e familjes) të bëjnë një testament të përbashkët. Por, më vonë kjo praktikë nuk vazhdoi më. [Përkthyesi]

vendit, ... atëherë ai le të këshillohet me këshilltarin ligjor të *Enxhumanit* me korrespondencë.

(4) Në Panxhab, ata që kanë në pronësi toka, nëse hasin vështirësi për të bërë testament, atëherë për ta, më mirë është që ta dhurojnë pronën gjatë jetës së tyre, në vend që të bëjnë testament për të. Në këtë rast, fletëdëshmia e dhuratës duhet të jetë e nënshkruar edhe nga anëtarët e farefisit të afërm (nëse ka ndonjë) për të treguar miratimin e tyre. Është e obligueshme që fletëdëshmia të regjistrohet dhe hyrje-daljet e pronës së dhuruar të jetë në emrin e Drejtorisë së Anëtarëve të *Sadr Enxhuman Ahmedia* të Kadianit. Por në këtë rast, çdoherë kur ata do të bëjnë pronë të re, duhet ta ndjekin këtë metodë.

(5) Nëse ka ndonjë vështirësi në dhuratëdhënien sipas rezolutës numër 4, atëherë për aq pronë që ata dëshirojnë të dhurojnë ose të bëjnë testamentin për të, le të përcaktojnë një çmim tregu, ose ta shesin atë dhe pastaj paratë e përcaktuara për çmimin e saj ose paratë e ardhura nga shitja e saj t'ia dorëzojnë *Mexhlis Kerperdazit për Çështjet e Varrezës*. Por në këtë rast, çdoherë kur ata do të bëjnë një pronë të re, duhet ta ndjekin këtë metodë.

(6) Ata që nuk zotërojnë asnjë pronë, por kanë të ardhura, duhet t'i japin të paktën një të dhjetën e të ardhurave të tyre *Enxhumanit*. Ata do të kenë të drejtë, nëse në një të dhjetën e tyre i përfshijnë ose jo, ato kontribute që ata aktualisht i japin Xhematit Ahmedia. Nëse ata dëshirojnë t'i përfshijnë edhe kontributet e tyre të tanishme në një të dhjetën e testamentit, atëherë le të dërgojnë kontributet e tyre ashtu siç kanë dërguar deri më tani. Veçse, pas zbritjes së atyre kontributeve, paratë e tjera duhet t'i dërgojnë në emrin e Sekretarit Financiar të *Mexhlis Kerperdazit për Çështjet e Varrezës*. Për gjëra të tjera

mund të konsultohen me Sekretarin e Këshillit. Por, ata duhet të bëjnë testamentin që, pas vdekjes së tyre *Enxhumani* të jetë pronar i një të dhjetës së pasurisë së lënë prej tyre.

**Shënim:**

(1) Ai që dëshiron të ketë më shumë njohuri ligjore rreth testamentit apo dhuratëdhënies në kuadër të *Mexhlis Kerperdazit për Çështjet e Varrezës,* mund të shkruajë ... para se të bëjë testamentin apo dhuratëdhënien.

(2) Në rrethana të veçanta, kjo mund të rregullohet duke u lidhur me Këshillin e Anëtarëve, me korrespondencë.

(7) Të gjitha fondet që do të dërgohen, qofshin për varrezën qofshin për çështjet e lartpërmendura në kuadër të testamentit, duhet të dërgohen vetëm në këtë adresë: *"Sekretar i Financës së Mexhlis Kerperdazit për Çështjet e Varrezës".* Përveç kësaj adrese, asnjë adrese apo asnjë njeriu tjetër nuk duhet t'i dërgohen.

Modesti, Muhammed Ali, sekretar, 29 janar, 1906

Nurudini, 1 korrik, 1906

**Mirza Ghulam Ahmedi**

# Adresat:

**Kosovë**

Ahmadiyya Muslim Jama'at (AMJ)
Rr. Holger Pedersen, Lagjia e Spitalit
10000, Prishtinë, Kosovë
Tel:+377(0)45366374
Fax:+381(0)38512408
E-mail: vertetesia@gmail.com

**Shqipëri (Albania)**

Xhemati Mysliman Ahmadia i Shqipërisë,
Autostrada Tiranë-Durrës, Km. 1,
P.O. Box 8176, Tiranë,
Shqipëri (Albania)
**Tel:** +355(0)682974992, 0692994966, 0672168054,
**Fax:** +355(0)48302523
**E-mail:** darulfalah@gmail.com

**Faqja web:** www.alislam.al
www.vertetesia.al
www.alislam.org

*Testamenti* është shkruar në dhjetor të vitit 1905. Në këtë libër, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. ka përmendur shpallje e paralajmërime, të cilat tregojnë se vdekja e tij ishte afër. Gjithashtu, duke paratreguar për tronditjen që pëson një popull fill pas vdekjes së profetit të tij, Hazret Mesihu i Premtuar a.s. i jep zemër e kurajë Xhematit dhe e njofton se praktika e hershme e Zotit është se Ai tregon dy fuqi të madhështisë së Tij: e para manifestohet me dërgimin e profetit dhe e dyta me vendosjen Kalifatit, ashtu siç Hazret Ebu Bekri r.a. e mbajti fenë e Zotit pas vdekjes së të Dërguarit të Allahut s.a.v.s. në një kohë kur feja e Tij dukej se po thyhej. Në këtë mënyrë Hazret Mesihu i Premtuar a.s. paralajmëron vendosjen e Kalifatit pas tij me kushtet e ngjashme me ato të popujve të kaluar.

Veç kësaj, nën udhëzimin e Zotit të madhërishëm, për mbarëvajtjen e Xhematit dhe për ngritjen e nivelit shpirtëror të anëtarëve të tij, ai vendosi sistemin e testamentit *(Vasijatit)*, në bazë të të cilit, anëtarët e Xhematit që dëshirojnë të hynë në të, të kontribuojnë të paktën me një të dhjetën e pasurisë së tyre për përhapjen e fesë Islame. Gjithashtu testamentbërësi, duhet të sjellë një ndryshim të qenësishëm shpirtëror në veten e tij për të krijuar lidhje të pashkëputshme me Zotin.

Hazret Mesihu i Premtuar a.s. parashikon zhvillim të jashtëzakonshëm të Xhematit dhe njëkohësisht edhe rënie të shumë tërmeteve dhe katastrofave natyrore në këtë botë, qofshin ato nga qielli apo nga toka.

*This is an Albanian translation of Al-Wasiyyat (The Will), written by Hazrat Mirza Ghulam Ahmad, The Promised Messiah and Imam Mahdi, Founder of the Ahmadiyya Muslim Jama'at, peace be upon him.*